AKADEMIA E SHKENCAVE E SHQIPËRISË

# FJALOR ENCIKLOPEDIK SHQIPTAR

Botim i ri

Tiranë, 2008

AKADEMIA E SHKENCAVE E SHQIPËRISË
QENDRA E ENCIKLOPEDISË SHQIPTARE

# FJALOR ENCIKLOPEDIK SHQIPTAR

**Botim i ri**

**Vëllimi i dytë:**
**H - M**

përgatitore (12 shtator–28 tetor), faza e parë e sulmit (29 tetor–10 nëntor) dhe faza e sulmit përfundimtar (11–17 nëntor). Operacioni mësymës për çlirimin e Tiranës përfundoi me fitore pas 19 ditë luftimesh të ashpra (29.10.–17.11) brenda në qytet, si dhe gjatë rrugëve të komunikacionit që çonin drejt tij. Më 17 nëntor Tirana u çlirua. Rol të veçantë për suksesin e operacionit luajti *beteja e Mushqetasë* (shih). Në kuadrin e këtij operacioni gjatë dy javëve të para të nëntorit u çliruan njëri pas tjetrit: Kruja, Elbasani dhe Durrësi. Humbjet e armikut ishin mbi 2000 të vrarë, 300 robër dhe shumë të plagosur, si dhe 25 topa, 4 tanke, mbi 100 mitraloza, 200 automjete, 260 karro me materiale të ndryshme, 120 kafshë, municion e shumë armatim të lehtë etj. Nga UNÇ, vetëm brenda në kryeqytet u vranë 127 luftëtarë dhe u plagosën 290 të tjerë. L.T. kishte karakterin e luftës së vërtetë ballore, ku u dukën qartë shkalla e organizimit të UNÇSH. Në luftën për çlirimin e T. një kontribut të çmueshëm dha populli i kryeqytetit, i cili i mbështeti fuqimisht të gjitha luftimet që u zhvilluan nëpër lagjet dhe rrugët e tij. ¤ Kadri Cenolli, Shahin Leka

**LUFTA PËR JANINËN (1912–1913).** U zhvillua në periudhën e Luftës së Parë Ballkanike (shih: *Luftërat ball-kanike*) midis forcave greke, që kërkonin të pushtonin Janinën, kryeqendrën e vilajetit të Janinës (të Epirit) ose të Shqipërisë së Jugut, dhe forcave të *Perandorisë Osmane* (shih), që mbronin këtë qytet. Rrethimi i qytetit nga ushtritë greke që hynë në tokat e Shqipërisë së J, vazhdoi tre muaj, nga vjeshta e v. 1912 deri më 6 mars 1913, kur Janina ra në duart e ushtrisë greke. Pas Shpalljes së Pavarësisë së Shqipërisë më 28 Nëntor 1912, L.J. u kthye në një luftë për mbrojtjen e tërësisë territoriale të Shtetit të Pavarur Shqiptar, që u shpall në emër të përfaqësuesve të popullsisë të të katër vilajeteve shqiptare, duke përfshirë edhe atë të J., të banuar në shumicën e tij dërmuese nga Shqiptarët. Ecuria e kësaj lufte ishte gjithashtu e lidhur, në një farë mënyre, me *Konferencën e Ambasadorëve* (shih), ku po diskutohej statuti ndërkombëtar i shtetit të ri shqiptar dhe kufijtë e tij politikë. Megjithatë, *Qeveria e Përkohshme e Vlorës*, e kryesuar nga *I. Qemali* - (shih) bëri të gjitha përpjekjet që qëndresa në J. të vijonte sa më gjatë, u bëri thirrje oficerëve e ushtarëve shqiptarë, të përfshirë në ushtrinë perandorake, të mos lëshonin armët dhe ta mbronin qytetin me çdo mënyrë. Me thirrjen e Qeverisë së Vlorës u mobilizuan forcat vullnetare shqiptare që shkuan në ndihmë të mbrojtësve të Janinës. Por edhe qeveria e Athinës mori masa të jashtëzakonshme për pushtimin e këtij qyteti, që do t'i jepte mundësi të aneksonte gjithë Shqipërinë e J, të banuar nga popullsia shqiptare. Në krye të forcave ushtarake greke në frontin e J. u vu princi trashëgimtar, Kostandini, ndërsa ushtria osmane komandohej nga gjeneral Esat pashë Janina.

Me gjithë epërsinë numerike e në teknikë ushtarake të ushtrisë greke, të përgatitur prej kohësh për këtë luftë, mbrojtja e Janinës vazhdoi gjatë. Ushtria greke u ndodh këtu jo vetëm përballë ushtrisë osmane, por edhe përballë vullnetarëve shqiptarë të ngritur në *Çamëri* (shih) e në viset e tjera, që luftonin për mbrojtjen e tërësisë së atdheut, të territoreve shqiptare të jugut.

Vetëm pas kapitullimit të qeverisë xhonturke (shih: *Xhonturqit*), e cila pasi ia shiti J. Greqisë, urdhëroi komandantin e ushtrisë osmane, Esat pashë Janinën, t'ia lëshonte atë ushtrisë greke, mbrojtja e Janinës mori fund me pushtimin e saj nga Greqia. Pasi morën J., forcat greke shtinë në dorë të gjithë Çamërinë, pastaj Gjirokastrën, Tepelenën dhe Përmetin. Krahinën e Korçës e kishin pushtuar qysh më 1912, duke kaluar përmes Follorinës, ndërsa në Himarë kishin hyrë qysh në nëntor nga ana e detit. ¤ Hajredin Isufi, Muin Çami

**LUFTËRAT BALLKANIKE (1912–1913).** Lufta e Parë Ballkanike, luftë e

*Lidhjes Ballkanike* (shih) kundër Perandorisë Osmane (tetor 1912 – maj 1913) dhe *Lufta II Ballkanike*, luftë e Bullgarisë kundër Greqisë dhe Serbisë (29 qershor 1913 – 31 korrik 1913). Lufta I Ballkanike filloi në tetor 1912. Në të gjitha frontet ushtria turke pësoi disfata dhe u tërhoq me humbje të shumta. Aleatët ballkanikë fitoret më të mëdha i arritën gjatë muajve tetor e nëntor 1912. Beteja më e ashpër ishte ajo që u zhvillua për pushtimin e Kumanovës, ku u përqendruan forcat më të mëdha ushtarake të të dy palëve. Pas kësaj periudhe luftimet midis palëve ndërluftuese u zhvilluan kryesisht rreth qyteteve Shkodër, Janinë dhe Edrene, që mbaheshin të rrethuara përkatësisht nga ushtritë serbo-malazeze, greke e bullgare. Shpartallimi i ushtrisë osmane krijoi kushte shumë të volitshme për realizimin e planeve pushtuese të shteteve aleate ballkanike në dëm të Shqipërisë e të Maqedonisë. Brenda pak ditëve armatat serbe pushtuan Prishtinën, Prizrenin dhe, bashkë me forcat malazeze, Gjakovën. Prej këtej, një pjesë kaloi Drinin dhe nëpërmjet Dukagjinit iu drejtua Shkodrës, që e rrethuan së bashku me forcat malazeze, ndërsa pjesa tjetër pushtoi Mirditën, Lezhën, Krujën Tiranën e Durrësin. Trupa të tjera serbe, pas fitores së Kumanovës, arritën në Shkup e në Manastir dhe marshuan drejt P, duke pushtuar Ohrin, Dibrën, Elbasanin. Ushtria greke pas fitores në Thesali dhe në Epir rrethoi Janinën, shtiu në dorë Sazanin dhe zbarkoi në Himarë, të cilën e pushtoi së bashku me një varg fshatrash përreth. Shqiptarët, që sapo kishin përfunduar kryengritjen e tyre të përgjithshme kundër Turqisë, të sulmuar prej shteteve ballkanike u detyruan të zhvillonin një luftë të pabarabartë për mbrojtjen e trojeve të veta. Ushtritë serbe, malazeze e greke pushtuan pjesën më të madhe të Shqipërisë, ku vendosën një regjim ushtarak-policor dhe filluan të merrnin masa për shkombëtarizimin e kolonizimin e saj. Më 30 maj 1913 u nënshkrua në Londër Traktati i Paqes midis palëve ndërluftuese, sipas të cilit Turqia hiqte dorë nga të drejtat e saj mbi Shqipërinë, ndërsa Fuqive të Mëdha u njihte të drejtën për të zgjidhur çështjen e caktimit të kufijve të Shqipërisë, si edhe çdo çështje tjetër që kishte të bënte me të. Menjëherë pas mbarimit të Luftës I Ballkanike, ndërmjet aleatëve ballkanikë u shfaqën pakënaqësitë, kontradiktat dhe incidentet politike e ushtarake. Më 29–30 qershor 1913, Ferdinandi I i Bullgarisë urdhëroi sulmin ndaj Greqisë dhe Serbisë, gjë që shënoi fillimin e Luftës II Ballkanike. Ajo përfundoi më 31 korrik 1913 me humbjen e Bullgarisë. Mbarimi i saj largoi përfundimisht nga territoret shqiptare rrezikun e pushtimit bullgar. Ushtria serbe hyri në trevat shqiptare në Maqedoninë P, ndërsa ushtria greke vendosi nën kontroll *Çamërinë* (shih), përfshirë edhe Janinën. Kërkesat për të aneksuar në kufijtë e shteteve të tyre tokat shqiptare, aleatët ballkanikë ia paraqitën *Konferencës së Ambasadorëve në Londër* (shih). Si përfundim, në fund të dy luftërave ballkanike 1912–1913, pas vendimeve të *Konferencës së Ambasadorëve* dhe *Protokollit të Firences* - (shih), FM lanë jashtë kufijve të shtetit shqiptar një pjesë të madhe të territoreve V, L e J, duke ia aneksuar ato përkatësisht Malit të Zi, Serbisë dhe Greqisë. ¤ Thoma Murzaku, Sokol Gjermeni

**LUFTËRAT ILIRO-MAQEDONE (shek. IV p.e.r.).** Ndeshjet për mbrojtjen e krahinave L ilire nga sulmet pushtuese maqedone. Përpjekjet e para u bënë në 423, 393, 385 p.e.r. dhe u fituan nga *Ilirët* (shih). Në luftën e v. 359 p.e.r. në trevën rreth liqenit Lyhnid (Ohër), forcat maqedone që drejtoheshin nga Filipi II, kishin 10.000 këmbësorë dhe 600 kalorës. Ushtria ilire e drejtuar nga *Bardhyli* (shih) kishte 10.000 këmbësorë dhe 500 kalorës. Duke i rreshtuar forcat me radhë të shtrënguara në formë pyke ("tulle"), Ilirët përballuan me sukses sulmet e falangës dhe të kalorësisë maqedone. Në fund të betejës, ushtria ilire u tërhoq në

Sindikale e Arsimit dhe e Shkencës, nga federatat e minierave e të gjeologjisë, transportit, pensionistëve, bujqësisë etj. KSSH dhe BSPSH janë anëtare të Konfederatës Ndërkombëtare të Sindikatave, ITUC. Të dy grupimet sindikale së bashku janë partnerët e vetëm socialë me çdo qeveri shqiptare dhe kanë nënshkruar me këto qeveri marrëveshje institucionale bashkëpunimi. ¤ Xhafer Dobrushi

**KONFERENCA E AMBASADORËVE (1912–1913).** Organ i gjashtë Fuqive të Mëdha të kohës: Anglisë, Austro-Hungarisë, Gjermanisë, Italisë, Francës, Rusisë. U krijua për të shqyrtuar problemet që dolën pas humbjes së Turqisë në luftën me aleatët e Ballkanit (shih: *Lidhja Ballkanike*). Fuqitë u përfaqësuan aty nëpërmjet ambasadorëve të tyre të akredituar në kryeqytetin britanik. Si kryetar i Konferencës u zgjodh ministri i jashtëm britanik E. Grej (Grey). Në qendër të vëmendjes së saj K.A. pati çështjen shqiptare. Në mbledhjen e saj të parë K.A. vendosi që Shqipëria të shpallej shtet "autonom" nën sovranitetin e sulltanit. Por me vendimin përfundimtar të 29 korrikut 1913, Shqipëria u njoh si "principatë sovrane", duke përjashtuar çdo lidhje varësie nga *Perandoria Osmane* (shih). Organizimin e brendshëm të Shqipërisë K.A. nuk ia njohu *Qeverisë së Përkohshme të Vlorës* (shih), por e la në dorë të Fuqive të Mëdha. Detyra e krijimit të degëve të ndryshme të administratës së shtetit të ri iu ngarkua një *Komisioni Ndërkombëtar të Kontrollit* (shih). Edhe organizimi i forcave të rendit publik (xhandarmërisë) iu besua oficerëve të huaj. Për sa u përket kufijve, K.A. kreu një padrejtësi të madhe në dëm të kombit shqiptar. Fuqitë pjesëmarrëse nuk i përfillën të drejtat dhe interesat themelore të Shtetit të ri shqiptar. Brenda kufijve të tij u përfshinë vetëm gjysma e tokave shqiptare, një sipërfaqe prej rreth 28 mijë km² dhe më pak se gjysma e popullsisë me kombësi shqiptare, rreth 800 mijë frymë. Më tepër se gjysma e Shqiptarëve mbetën jashtë kufijve të shtetit shqiptar. Pjesa më e madhe kaluan nën Serbinë, pjesa tjetër nën Malin e Zi dhe Greqinë. Në kufijtë e Shqipërisë u la një pakicë e vogël greke (në zonën e Gjirokastrës). Në këtë mënyrë nga trungu i atdheut "gërshërët e rrobaqepësve të mbledhur në Londër", siç u shpreh shtypi i kohës, shkëputën krahinat më pjellore dhe që kishin qenë vatra të rëndësishme të Lëvizjes Kombëtare. ¤ Arben Puto

**KONFERENCA E AMBASADORËVE NË PARIS (1921).** Përbënte pas *Konferencës së Paqes të Parisit* (shih) në v. 1919 dhe *pranimit të Shqipërisë në Lidhjen e Kombeve* (shih) në dhjetor të v. 1920, etapën e dytë dhe përfundimtare drejt rinjohjes ndërkombëtare të Shqipërisë dhe të qeverisë shqiptare. Kjo konferencë, e mbajtur në nëntor 1921, ishte vazhduese e Konferencës së Paqes për zgjidhjen e çështjeve që nuk kishin gjetur zgjidhje më 1919, siç ishte dhe çështja e Shqipërisë, e cila, falë ndërhyrjes së presidentit *V. Vilson* (shih), doli si çështje më vete dhe u përjashtua nga kompromisi për zgjidhjen e *Çështjes së Adriatikut* (shih). Italia në këtë Konferencë u kufizua me sigurimin e nismës së plotë diplomatike në diskutimet ndërkombëtare për çështjen shqiptare, ndërkohë që njihte pavarësinë e vendit. Italia kërkoi përkrahjen e Britanisë së Madhe për të dalë me një deklaratë të përbashkët sipas së cilës "Italia dëshiron shumë që ta shohë të vendosur pavarësinë e Shqipërisë. Vetëm në rast se një pavarësi e tillë do të rezultonte në praktikë e paarritshme, atëherë Italia dëshironte njohjen e një pozicioni të privilegjuar të saj në këtë vend". Në përpjekje për të shmangur mbizotërimin italian në Shqipëri e më pas në Ballkan, që do të prishte baraspeshën e vendosur pas *Luftës I Botërore* (shih), Londra nuk e mori përgjegjësinë e këtij propozimi, por e shtroi atë për diskutim në Konferencën e Ambasadorëve. Në këtë Konferencë u diskutuan kufijtë dhe statusi i Shqipërisë. Pas shumë diskutimesh diplomatike e përplasje interesash, më 9 nëntor 1921 konferenca arriti në dy vendime: 1. Njohjen e kufijve të v. 1913 me disa rektifikime dhe njohjen e qeverisë shqiptare; 2. Në rast të një kërcënimi nga jashtë të integritetit dhe pavarësisë së Shqipërisë, dhe në qoftë se Shqipëria nuk

AKADEMIA E SHKENCAVE E SHQIPËRISË
QENDRA E ENCIKLOPEDISË SHQIPTARE

# FJALOR ENCIKLOPEDIK SHQIPTAR

Botim i ri

Vëllimi i tretë:
N - ZH
dhe një shtojcë

Gjendja e vështirë e Q.P.D. u keqësua sidomos pas *Marrëveshjes së 20 gushtit 1919* (shih) që ajo nënshkroi me përfaqësuesit e qeverisë italiane. Forcat politike shqiptare dhe opinioni publik nuk i miratuan lëshimet kapitulluese që iu bënë Italisë në atë marrëveshje. Në të miratohej prania e një komisari të lartë italian, që do të gëzonte të drejtën e kontrollit mbi veprimtarinë e qeverisë shqiptare, si edhe ruajtja e gjendjes ekzistuese (*status kuosë*) në krahinën e Vlorës. Kjo krahinë do të vijonte të mbetej përsëri jashtë juridiksionit të qeverisë shqiptare, gjë që do të thoshte se heshtazi pranohej sovraniteti italian mbi të. Q.P.D. qëndroi në fuqi pak më shumë se një vit. Ajo u rrëzua më 29 janar 1920 nga *Kongresi i Lushnjës* (shih) me motivacionin se kishte vepruar "jashtë tagrit dhe programit" të caktuar nga Kongresi i Durrësit. ¤ Muin Çami

**QEVERIA E PËRKOHSHME E VLORËS (1912–1914).** E para qeveri kombëtare që u formua pas Shpalljes së Pavarësisë. Krijimi i saj u vendos nga *Kuvendi Kombëtar i Vlorës* (shih) që në mbledhjen e tij të parë më 28 nëntor 1912. Në seancën e tij të 5-të, më 04.12.1912, Kuvendi me kërkesë të *Ismail Qemal Vlorës* (shih) e caktoi vetë përbërjen e qeverisë. I. Q. Vlora, veç detyrës së kryetarit të qeverisë, mbajti edhe atë të ministrit të Punëve të Jashtme *ad interim*. Anëtarë të Qeverisë u zgjodhën: *Dom N. Kaçorri* nënkryetar (deri më 30 mars 1913); *M. Libohova* për Punët e Brendshme (*E. Toptani*, korrik–gusht 1913; *H. Prishtina*, 05.09.–20.11.1913); *A. Toptani* për Financat (Aziz Vrioni tetor 1913; Gjergj Çako deri më 30 mars 1913); *M. Dërralla* për Luftën (Mbrojtjen); *P. Poga* për Drejtësinë; *L. Gurakuqi* për Arsimin, *M. Frashëri* për Punët Botore; *P. Cale* për Bujqësinë (Hasan Prishtina, 15.09.–10.10.1913; Qemal Karaosmani, nëntor 1913–22.01.1914) dhe *L. Nosi* për Postë-Telegrafë. Kuvendi zgjodhi po ashtu pleqësinë që duhej të kryente funksionet e një organi këshillues e mbikëqyrës të qeverisë. Kryetar i pleqësisë u zgjodh *Vehbi Agolli* (shih). Me këto masa Kuvendi i Vlorës hodhi themelet e organizimit të Shtetit të ri Shqiptar duke u mbështetur në forcat kombëtare. Ndonëse në kushte tepër të vështira të vazhdimit të Luftës I Ballkanike (shih: *Luftërat Ballkanike*), shumë prej krahinave u bashkuan me Q.P.V. duke e njohur atë si qeveri të gjithë Shqipërisë. Nga pikëpamja e shtrirjes efektive të pushtetit të saj ajo veproi në fillim në një zonë të ngushtë, kryesisht në trekëndëshin Vlorë–Berat–Lushnjë. Luftoi për bashkimin rreth saj të krahinave të çliruara nga pushtimi serb. Prej pranverës 1913 filloi të shtrijë autoritetin e vet në Shqipërinë e Mesme e në një pjesë të mirë të Shqipërisë Veriore. Q.P.V. arriti rezultate të rëndësishme në krijimin e aparatit shtetëror. U ngritën disa njësi të forcave të rendit publik (xhandarmëria) dhe u morën disa masa organizative paraprake për të mëkëmbur një ushtri kombëtare. U vunë gurët e parë për krijimin e një sistemi gjyqësor sipas modeleve europiane. Gjuha shqipe u shpall si gjuhë zyrtare dhe u vendos hapja e shkollave shqipe prej vjeshtës 1913. Akti më i rëndësishëm juridik që nxori Q.P.V. ishte "*Kanuni i përkohshëm i administratës civile të Shqipërisë*", që u botua në nëntor 1913. Ky akt përmbante një rregullim mjaft të hollësishëm të përbërjes dhe kompetencave të hallkave kryesore të administratës vendore në Shtetin e ri. Por ai nuk kishte vlerën e një kushtetute në kuptimin e plotë, përderisa linte pa prekur probleme themelore, si: forma e qeverisjes (monarki apo republikë), organet më të larta të pushtetit, kompetencat, raportet midis tyre. Kjo shpjegohet me ndërhyrjen e Fuqive të Mëdha në organizimin e brendshëm të shtetit të ri. Në *Konferencën e Ambasadorëve në Londër* (shih) këto shpallën qëllimin e tyre për ta marrë vetë në dorë organizimin e Shqipërisë. Këtë e bënë më anën e *Komisionit Ndërkombëtar të Kontrollit* (shih), të cilit iu ngarkua detyra e përpunimit të një projekti të hollësishëm të degëve kryesore të administratës shtetërore. Q.P.V. u ndesh në

veprimet përçarëse të Esat pashë Toptanit, në Shqipërinë e Mesme. Q.P.V. zhvilloi një veprimtari të gjerë diplomatike për mbrojtjen e të drejtave të kombit shqiptar në arenën ndërkombëtare, si pranë Fuqive të Mëdha, ashtu dhe pranë shteteve fqinje. Vetë I. Q. Vlora (i shoqëruar nga L. Gurakuqi e *I. Boletini* (shih) bëri një udhëtim nëpër kryeqytetet e Fuqive të Mëdha të Europës (prill–maj 1913) dhe u ndal veçanërisht në Londër, ku pati takime me personalitete të ndryshme, burra shteti e diplomatë. Fuqitë e Mëdha nuk e njohën Qeverinë e Vlorës dhe kjo ra në një izolim të plotë. Në janar 1914 Komisioni Ndërkombëtar i Kontrollit e implikoi atë në të ashtuquajturin komplot të *Beqir Grebenesë* (shih), gjë që çoi në dorëheqjen e detyruar të I. Q. Vlorës, më 22.01.1914. Pushteti kaloi në duart e Komisionit Ndërkombëtar të Kontrollit. Bilanci i veprimtarisë së Qeverisë së Vlorës si brenda vendit, ashtu edhe në plan ndërkombëtar ka qenë i kufizuar. Megjithatë ajo ka qenë e vetmja qeveri kombëtare e dalë nga vetë gjiri i Lëvizjes së Pavarësisë. Ajo mishëroi idealin kombëtar shqiptar dhe me veprimtarinë e saj konkrete, tregoi se shteti i ri shqiptar i ngritur mbi themele kombëtare do të kishte dalë nga stadi embrional, në qoftë se do të gjente mbështetje në politikën e Fuqive të Mëdha. ¤ Arben Puto

**QEVERITË E SHQIPËRISË - nga 4 dhjetor 1912 deri në shtator 2008 (emrat e personave që janë zëra të veçantë, jepen me hkronja kursive)**

**QEVERIA E PËRKOHSHME E VLORËS (04.12.1912–.01.1914)**

1. *Ismail Qemal Vlora* - Kryeministër dhe ministër i Punëve të Jashtme
2. *Dom Nikollë Kaçorri* – (deri më 30. 3. 1913), zv.kryeministër,
3. *Myfit Libohova,* Esat pashë Toptani (korrik-shtator 1913), Hasan Prishtina (shtator -20 nëntor, 1913), Fejzi Alizoti (nëntor, 1913) - ministra të Punëve të Brendshme,
4. *Abdi Toptani* , Aziz Vrioni (tetor, 1913, Gjergj Çako)- ministra të Financave
5. *Mit'hat Frashëri* (deri më 30.03.1913), Pandeli Cale- ministra të Punëve Botore
6. *Mehmet pashë Dëralla* - ministër i Luftës
7. *Luigj Gurakuqi* - ministër i Arsimit
8. *Pandeli Cale* (deri më 14.09.1913), Hasan Prishtina (15.09-10.10.1913), Qemal Karaosmani (nëntor, 1913-22. 01.1914) - ministra të Bujqësisë
9. *Lef Nosi* - ministër i Postë-Telegrafës
10. *Petro Poga* - ministër i Drejtësisë
11. Preng Bib Doda– zv.kryeministër (25.12.1913)

**QEVERITË E PRINCIT VILHELM VID (1914).**

**Qeveria e parë e dekretuar nga princi *V. Vid* (shih), 14.03.-20.05. 1914, përbëhej nga:**

1. *Turhan pashë Përmeti* - Kryeministër dhe ministër i Punëve të Jashtme
2. *Esat pashë Toptani* - ministër i Luftës dhe i Punëve të Brendshme
3. *Hasan Prishtina* - ministër i Postë-Telegrafës
4. *Mihal Turtulli* - ministër i Arsimit
5. *Preng Bib Doda* - ministër i Punëve Botore (nuk e ushtroi detyrën)
6. Gaqo Adhamidhi - ministër i Financave
7. Aziz Vrioni - ministër i Bujqësisë
8. *Myfit Libohova* -ministër i Drejtësisë dhe Kultit

**Qeveria princore e riformuar, 28. 05.1914-03.09.1914**

1. *Turhan pashë Përmeti* - Kryeministër
2. *Aqif pashë Elbasani* - ministër i Punëve të Brendshme dhe zëvendësisht i Luftës
3. *Myfit Libohova* - ministër i Drejtësisë
4. *Kara Seit Pasha* - ministër i Luftës (gusht,1914)
5. *Preng Bib Doda* - ministër i Punëve të Jashtme
6. Filip Noga - ministër i Financave
7. *Mihal Turtulli* - ministër i Arsimit
8. *Mit'hat Frashëri* - ministër i Punëve Botore dhe Postë-Telegrafës
9. *Abdi Toptani* - ministër i Bujqësisë

**Qeveria e Esat pashë Toptanit 05.10.1914-27.01.1916**

1. Esat pashë Toptani - Kryeministër
2. Sali Toro- ministër i Drejtësisë



3. Shahin Dinc
Brendshme
4. Nexhati Libo
Banka, (27.05.1
cave
5. Aziz Vrioni -
6. Jusuf Dibra- n
7. Pavli Tërka
Jashtme
**QEVERIA E**
**DURRËSIT**
**1920).**
Qeveri e dalë n
Durrës (shih: *K*
dhe 26 dhjetor
14 anëtarë:
*1. Turhan pashë*
*2. Preng Bib Dod*
më 22.03.1919)
*3. Mufit Liboho*
Kryeministrit
*4. Fejzi Alizoti* -
*5. Mehdi Frash*
ministra të Pun
*6. Petro Poga* - n
*7. Mustafa Kr*
Telegrafës
*8. Luigj Gurakuq*
*9.* Sami Vrioni -
dhe i Bujqësisë
10. *Mit'hat Frash*
*11. Luigj Bumçi*
12. *Mihal Turtul*
*13. Mehmet K*
qershor, 1919) -
Jashtme
*14. Lef Nosi* - m
Ekonomisë
**QEVERIA E**
**LUSHNJËS (**
U zgjodh në Kon
1. *Sulejman Del*
2. *Eshref Frash*
Kryeministrin
Shqipëri nga Par
përfaqësisë që kc
e kishte dërguar
punimet e Kon
ministër i Punëv
3. *Ahmet Zogu*